# KULTURA ME K TË MADHE TË SHKRIMIT

Një gjë tashmë është e qartë: kultura është bërë objekt studimi i shumë disiplinave humane e shkencore, duke përfshirë antropologjinë, studimet letrare, historinë, teorinë e artit, psikologjinë etj. Në diskursin akademik, termi "kulturë" ka marrë kuptim po aq të gjerë dhe ambivalent sa edhe në jetën e përditshme. Prandaj edhe ka mospajtime të shumta rreth asaj se çka është dhe çka nuk është kulturë.

Antropologjia ka përfshirë brenda kornizës së saj konceptuale dhe metodologjike shumë qasje të ndryshme ndaj studimit të kulturës duke arritur në një përkufizim disiplinar e interdisiplinar për atë se ç'është kultura. Ky përkufizim është përmbledhur qysh në shekullin XIX nga Edward Tylor, antropolog britanik, në konkludimin se kultura është "një tërësi komplekse që përfshin dijen, besimin, artin, ligjet, moralet, zakonet dhe çfarëdo mjeshtërish dhe shprehish të krijuara nga njeriu si anë-

tar i shoqërisë"[1] Mirëpo, ky përkufizim gjithëpërfshirës i kulturës i ka shkuar shtati natyrës së antropologjisë (e deri diku edhe të sociologjisë) duke ditur se qysh nga formimi i saj si disiplinë shkencore për studimin e kulturës ajo ka patur për objekt studimi të gjitha aspektet integrale të kulturave primitive, gjegjësisht mënyrës së jetës së shoqërive të tjera.

Në diskursin e sotëm, këto kultura quhen "kultura tjera", ku nocioni i "diferencës" prin si nocion konceptual, teorik dhe metodologjik në qasjen dhe studimin e tyre. Pra, si disiplinë e re, antropologjia ka filluar studimin e të gjitha aspekteve të jetës "primitive" duke tentuar të fusë brenda kornizës së këndvështrimit të saj të gjitha bëmat e një grupi apo shoqërie tjetër "primitive". Natyrisht se këtij fillimi i ka paraprirë tendenca për ta njohur përvojën njerëzore të të tjerëve dhe për të hartuar shkallën, variantin dhe më vonë identitetin e zhvillimit të dinamikës së jetës së njeriut në botë.

Në anën tjetër, te shumë studiues, krijues e konsumues të kulturës nocioni i *diferencës* nuk është konceptualizuar e as peshuar si diferencë brenda llojit të kulturave njerëzore mirëpo si diferencë në vlerë. Vlera gjithmonë është bazuar mbi konceptin e përsosjes, gjegjësisht të arritjes së një shkalle të lartë të zhvillimit të jetës a botës njerëzore në kërkim të më të mirës dhe më të bukurës. Pra, vlera e bazuar në njësinë e përsosjes së virtytit dhe ndjenjës njerëzore është bërë matës i kulturës së njeriut ndërsa kultura është bartëse e të gjitha vlerave njerëzore.[2]

Vlera dhe shija rrinë karshi zhvillimit dhe ruajtjes së kulturës.

---

1 Tylor, E (1871) *Origins of Culture,* New York: Harper & Row, fq. 28

2 Siç do të shohim më vonë qysh herët Aristoteli mbron tezën se njeriu duhet të edukohet në mënyrë që të marrë virtytet që e shpien atë te lumnia e jetës.

Vlera dhe shija definojnë estetikën e kulturës së një grupi e po ashtu edhe të një individi.

Le të shohim çka konceptualizojnë dy mendimtarë: Krist Maloki dhe Mathew Arnold-i. Për Krist Malokin kultura është matës i personalitetit të një njeriu apo siç e prezanton ai: "shkalla e kulturës së një njeriu matet, në njenën anë, me njohunitë e tia për kah problemet e jetës dhe me tjetrën anë me vullnetin e tij për konkretizimin e idenave të nalta (të drejtësisë, të bukurisë, të vërtetësisë, të mirësisë, të shejtnisë etj.) të njerëzimit"[3]. Kjo e bën Malokin të përafërt me Mathew Arnold-in në Britani të Madhe i cili na mëson se kultura është "dashuri për përsosje dhe përfaqëson më të mirën që është menduar dhe është thënë në botë".[4] Pra, tek të dy këta njerëz të letrave, njëri anglez i edukuar në Britaninë viktoriane dhe i influencuar nga romantikët dhe tjetri shqiptar i edukuar në qarqet gjermanike dhe i influencuar nga ideologët dhe romantikët gjermanë hetojmë tendencën për të promovuar idenë se kultura nuk është vetëm produkt i objektivuar (i sendertuar qoftë në këngë, në letër apo në skulpturë) por edhe gjendje e brendshme: te Maloki ajo është "vullnet për konkretizim të idenave të nalta të njerëzimit" e te Arnold-i ajo është "dashuri për përsosje". Pra është "vullnet" dhe "dashuri": dy nga binarët ontologjikë të qenies njerëzore[5]. Kësisoj kultura është vlerë dhe trashëgimi, kultivim dhe

---

3 Shih: Maloki, K. (1998) *Ideja Shqiptare*, në Phoenix, nr. 5-6, Shkodër

4 Shih: Arnold, M. (2006) *Culture and Anarchy*, Oxford: Oxford University Press

5 Po ashtu De Rada në parimet e estetikës e sheh artin e përsosur e të bazuar në të bukurën morale si burim të kulturës kombëtare dhe të kulturës në përgjithësi. Për një hyrje në estetikën e De Radës shiko Rugova, I. (2005) *Kahe dhe premisa të kritikës letrare shqiptare 1504 -1983*, Prishtinë: Faik Konica. Kjo përmbledhje e Rugovës është një prej përmbledhjeve më të thuk-

edukim, imagjinatë dhe ëndërrim, kujtesë dhe amanet, urdhër dhe falje, udhë dhe udhëtim, shtëpi dhe dashuri.

Në aspektin e dijes mbi atë se çka është imagjinuar dhe çfarë është praktikuar në botë, shpesh bazohemi në shkrimtarinë e antropologjisë. Antropologët kanë theksuar rëndësinë e diferencës dhe variantit në kulturë në njërën anë, po aq sa kanë theksuar edhe elementet universale e transkulturore në anën tjetër. Kulturalistët, etnologët dhe folkloristët kanë theksuar rëndësinë e kulturës lokale që bazohet në traditën e folk-kulturës (asaj burimore, folklorike) dhe në vlerat e kultivuara të një kombi a shoqërie mbi bazat e kësaj kulture. Këta të fundit me të drejtë kanë argumentuar se këto vlera që në mënyrë të mirëfilltë mirëmbajnë shpirtin dhe intelektin e njeriut, do të duhej të ishin baza e trashëgimisë dhe edukimit drejt një kulture të lartë. Sipas këtyre vlerave, akumulimi i "më të mirës që është menduar dhe që është thënë" dhe ruajtja, mirëmbajtja dhe bartja tek pasardhësit, do të duhej të ishin parimet kryesore të ndërtimit të një shoqërie të shëndoshë. Ajo që i ka karakterizuar studimet për kulturën dhe shoqërinë, pothuajse gjatë tërë historisë së tyre, janë debatet rreth këtyre parimeve në raport me ndryshimet e shumta të natyrës politike, shkencore, sociale, ekonomike e teknologjike.

Mirëpo, të gjitha këtyre reflektimeve mbi kulturën si dinamikë të jetës njerëzore në botë u praprijnë pyetjet si: Ku buron kultura njerëzore? Çfarë raporti ekziston mes kulturës burimore dhe kulturës së imagjinimit (rrënjës dhe luleve)? Cilat janë rezultatet e këtij raporti? Si ndikon teknologjia në kulturë?

Këto janë pyetje filozofike që konstituojnë diskursin filozofik qysh nga antika deri më sot. Mirëpo, qysh atëbotë është njohur dhe pranuar fakti se krijuesi/poeti i krijon gjërat duke i imagjin-

---

ta të trajektores së zhvillimit të mendimit shqiptar në shkrimtarinë shqiptare jo vetëm për aspektin teorik-letrar por edhe atë kulturor.

uar ato. Objektivimi i këtij imagjinimi bëhet *qenësi* dhe *botë* në vete ku gjithmonë brofullon intenca *si-andrrore* e krijuesit. Ajo që e karakterizon si të tillë këtë raport dhe që i jep rëndësi dhe vlerë është fakti se ne synojmë këtë *botë imagjinare* që ka mëvetësi e rri në distancë dhe duke e synuar ne rritemi dhe arrijmë që të ndjehemi pjesë e një *bote,* që na fisnikëron me atë çka ndjejmë dhe çka mendojmë. Siç na tregojnë antropologët, fara estetike fillon me ritin ku i këndohet apo i sakrifikohet asaj që qëndron më lart se sa përditshmëria e kozmologjisë, mirëpo këndimi, dhënia, katarsisi dhe sakrifikimi, bëhen *brenda fisit* dhe traditës së tij. Kjo farë estetike është kondicë universale sepse gjendet tek krejt fiset e botës ku kultura e lartë merr përmasa universale. Mirëpo, edhe universalja i ka rrënjët tek lokalja dhe estetika e fisit.

Në këtë premisë do ta ndërtojmë edhe argumentin tonë mbi kulturën e lartë dhe kulturën e ulët. Pra do të argumentojmë se kultura e lartë apo arti i mirëfilltë është *botë* me origjinë në gjendjen *si-n'andërr* të autorit intencional që pastaj *shkruhet* dhe bëhet *botë-më-vete* dhe *botë-besim* që ka fuqi të ngrisë shpirtin e tjetrit në suaza të larta, të fisnikërojë intelektin dhe të pasurojë ndjenjat e ndjesitë. Këtë e kemi quajtur *Kultura me K të madhe të Shkrimit*.[6] Autori e shkruan apo e objektivon imagjinimin e tij. Ky shkrim na ofron prehje dhe i shkon shtati imagjinatës: na thërret që të mendojmë dhe të imagjinojmë me



6 Arsyeja pse kemi përdorur simbol të tillë qëndron prapa argumentit se kjo kulturë është e shkallës së parë të Shkrimit apo krijimit origjinar. Mirëpo vetëm faza origjinare e Shkrimit nuk mjafton. Prandaj, fjala *Kulturë me K të madhe të Shkrimit* përmbledh: imagjinatën dhe intencën e autorit, mjeshtrinë e tij krijuese (si p. sh. shkrim, vizatim, këndim, kompozim), qenësinë estetike të veprës artistike, refuzimin e saj estetik për t'u mos instrumentalizuar dhe bukurinë që ajo ofron për atë që lexon.

të: na fton në mbretërinë e vet - në mbretërinë e të bukurës. Për ta nxënë këtë kulturë nevojitet edukim dhe fisnikërim ashtu si na thonë mendimtarët grekë se qytetari duhet patur edukatë racionale dhe emocionale: duhet të dijë çka të veprojë dhe çka të ndjejë. Kjo kulturë na bën të ndjehemi në harmoni me jetën dhe me bukurinë e saj përreth nesh.

Kjo kulturë na mëson se çka të ndjejmë dhe çka të recitojnë për të bukurën dhe të mirën, lojën dhe dashurinë etj. Rilindja vuri themelet e kësaj kulture duke e lartësuar atë dhe duke e brumosur me individualitet, mjeshtëri, përsosje etj. Modernistët ishin ata që tentuan ta mbrojnë këtë kulturë duke e injektuar me erudicion për ta futur në qark dhe për ta mbrojtur nga popullariteti, nga masat e nga zhbërja. Për modernistët, vlera mjegullohet dhe pluhuroset nga banaliteti i popullaritetit.

Shkrimtarët, piktorët apo muzikantët modernistë ose rënkonin për zhbërjen e natyrës njerëzore të zhvilluar si traditë që tenton kah e bukura, e mira dhe e drejta, ose tentonin që ta mitizonin atë për të arritur ta nxjerrin nga humnera. Mund të marrim shembullin e Anton Pashkut te shqiptarët. Pashku është autor tipik modern: sikur Eliot-i që e vajton Evropën e zhbërë nga religjioni dhe estetika në *Toka e shkretë* (*The Waste Land)*, ashtu edhe Pashku vajton *Dheun e Babës* nën re të *Bykut të Kumbarës* në romanin *Oh*. Pashku bredh nëpër *landskepin* e kozmologjisë shqiptare duke hulumtuar kujtesën shqiptare e sidomos atë orale për të gjetur "mbetje" e "gjurmë" si të vazhdës estetike po ashtu edhe të asaj etike e historike për të rikonstruktuar "kozmologjinë" e fisit të tij. Këtë e bën edhe shkrimtari irlandez W. B. Yeats në librin e tij *Muzgu keltik* (The Celtic Twilight). Ajo që është karakteristikë e Pashkut si krijues është fakti se krijon "botë" mbi mbetje dhe gjetje të kozmologjisë shqiptare të cilat i ngjesh në formën e tij mjaft figurative. Pashku në formën

më origjinale është bërë dëshmitar meditativ i kozmologjisë shqiptare. Këtë dëshmi të tijen ai e ka shndërruar në “botë me qenësi estetike”. Romani *Oh* është një klithmë moderne, pothuajse tragjike e autorit që rënkon (Oh!) për “arkinacionalitetin” shqiptar (N. Krasniqi).[7] Duke afirmuar trajtat moderne të shkrimit dhe të objektivimit të imagjinimit të tij, Pashku përdor narrativ jolinear, kohë subjektive, referenca orale e intertekstuale[8] (të kemi kujdes këtu për fjalën “intertekst” që nënkupton vetëm referencë dhe ndërlidhëshmëri me oralitetin si arkeologji të traditës shqiptare e jo me intertekstualitetin që nënkuptohet si zhdaravitje e shenjuesve nëpër kujri semantike derridiane) duke kompozuar një vepër letrare që *shkruan*, për*shkruan* e mbi*shkruan* jetën. Siç thuhet, kjo ndodh “vetëm nganjëherë”.[9]

Dhe sërish shtrohen pyetjet: Kush e vlerëson *Kulturën me K të madhe të Shkrimit* ? Kush e krijon atë? Çfarë domethënie ka?

Këto nuk janë pyetje të lehta dhe nuk jemi ne të parët që i bëjmë dhe i dëgjojmë. Siç do të shohim më vonë, qysh nga Platoni e këndej këto kanë qenë pyetje dhe nënpyetje të vazhdueshme në estetikë dhe në disiplinat e tjera. Ne nuk do të shpalojmë historiografinë e zhvillimit të kësaj kulture dhe prezervimit të saj nga shtresa të ndryshme të shoqërisë por do të bazohemi në argumentin dhe evidencën e dhënë për këtë argument se atë që është menduar dhe thënë më së miri në botë



7 N. Krasniqi përdor këtë term të ri ku pjesa *arki* përçon efektin që Krasniqi dëshiron të arrijë në interpretimin e tij e jo për t’u abonuar në diskursin derridologjik (dekonstruksionin) si filozofi interpretimi. Shih: Krasniqi, N. (2005) *Libri i Pashkut: intepretim letrar*, Prishtinë: AIKD

8 Shih interpretimet e K. Rrahmanit, K. M. Shalës, N. Krasniqit etj., veprat e të cilëve janë në bibliografi.

9 Shih: Rrahmani, K. (2002) *Intertekstualiteti dhe Oraliteti: E.Koliqi, M.Kuteli, A.Pashku*, Prishtinë: AIKD, fq. 271.

e ka krijuar fillimisht një shtresë minoritare: një elitë artistike dhe edukative. Prandaj do të pajtohemi me Mathew Arnold-in (për të cilin do të flasim gjerësisht më vonë) se kulturën e lartë apo me *K të madhe të Shkrimit*, në kohën e civilizimit masiv dhe intensifikimit të materialitetit apo në kohën e "anarkisë" si e quan ai kohën e tij të shekullit XIX dhe fillimin e kohës sonë, e shkruan e ruan dhe e ngjall një shtresë elitare që nuk është domosdoshmërisht e një kategorie sociale (klase, statusi ekonomik etj.) por që është fisnike në imagjinim dhe racional-itet, në traditë dhe në vlerë. Në fronin e kësaj kulture qëndron e bukura e kurorëzuar dhe mishëruar në objektin e saj estetik që e arsyeton veten vetëm si e tillë, pa patur nevojë për ta arsyetuar ndryshe.

Megjithatë, karshi kësaj *Kulture me K të madhe të Shkrimit*, zhvillohet gjithashtu edhe "kultura e ulët" apo "pop-kultura". Kjo është kultura e ditës së zakonshme; kulturë që argëton pa ndonjë kërkesë për të përsosur ndjenjën apo moralin shpirtëror. Kjo kulturë nuk kërkon investim të intelektit dhe nuk tenton që të shfaqë dhe të kënaqë më shumë se sa sensualen dhe të atypëratyshmen. Le ta quajmë këtë kultura me k të vogël të shtypit.[10] Kultura e tillë është ajo që "shtypet" dhe "përtypet" lehtë. Ajo buron në kulturën e përgjithshme të folk-ut dhe brenda organikës së popullit mirëpo nuk është kulturë e imagjinimit e cila krijon qenësi të lartë estetike. Kjo kulturë shkoqitet nga kozmologjia burimore dhe elementet e saj fetishizohen dhe "mpihen" me sensualitet. Pra, kjo është "kulturë në zbritje"; kjo e zbret imagjinatën në fantazi rutinore. Bota e imagjinatës nuk konsumohet por i rri shtatit imagjinatës. Ndërsa ajo e fantazisë

10 Fjala "shtyp"është përdorur këtu si nuancë *simboli* për pop kulturën që karakterizohet nga gratifikimi imediat, prodhimi masiv, brikolazhi tekstual, etj.

është botë që kërkohet dhe konsumohet. Në frontin e saj nuk rrin bukuria por rëndomtësia: kiçi apo tallava si po quhet në përditshmërinë tonë. Në kohën e sotme kjo kulturë është zgjeruar dhe ka marrë dhenë veçanërisht pasi i ka ardhur në ndihmë edhe teknologjia mediale. Kjo kulturë ia ka kthyer shpinën të bukurës dhe ka përqafuar rutinën e rëndomtësinë.

Mirëpo, ende pa rendur tutje dikush do të pyeste se si mund të quajmë kulturë të ulët kinematografinë si formë e re masive kulturore? A do të thotë se çdo vepër kinematografike është kulturë me k të vogël të shtypit, pasi që nuk paska aurë, pasi që po u (ri)prodhuaka për masat, pasi që nuk paska refuzim estetik? Edhe libri është produkt masiv dhe formë teknologjike (përpunohet nga letra, faqoset, shkon nëpër procese të prodhimit). Për këtë duhet bërë një sqarim: *Kultura K*[11] nuk është kulturë vetëm e një zhanri apo forme (letërsia dhe aq!) dhe nuk përjashton totalisht format e reja teknologjike që i hyjnë në punë artistit për të objektivuar imagjinimin e tij në botë fiksionale intencionale. Në rastin e filmit, mund të themi lirisht se filmat e Ingmar Bergman-it, regjisor suedez, apo të Akira Kurosawa-s, regjisor japonez, janë filma që ka filmëni estetike, që krijojnë botë në vete dhe që fisnikërojnë ndjenjën përmes plotnisë së artit skenik[12]. Mirëpo Bergman-i e bën këtë duke krijuar botë brenda kornizave kinematografike në mënyrë që t'i hapë udhë emocionit dhe imagjinatës: vepra e tij i shkon shtati imagjinatës, do të thoshte Borges-i. Brenda kornizave të filmit rrezaton bukuria e imagjinimit serioz me gjithë nuancat e saj. Mirëpo, ky është

---

11 Në vijim *Kulturës me K të madhe të Shkrimit* do t'i referohemi si *Kultura K* dhe kulturës me k të vogël të shtypit si kultura k.

12 Shih filmat e Ingmar Bergman-it *Vula e shtat*ë (1957) the *Dredhëzat e egra*, (1957). Po ashtu shih filmëninë e Kurosawa-s te *Rashomon* (1950), *Shtatë Samurajët* (1954) etj

film i Bergman-it e jo film i Steve Carr-it apo ndonjërit nga regjisorët e studiove filmike që filmin e shesin me *"sheqer"*.[13] Kultura k është viktimë jo vetëm e teknologjisë por e shkurorëzimit të bukurisë dhe objektit estetik. Në këtë fron vendoset gjësendi i rëndomtë dhe banal.

Ndërsa, *Kultura K* nuk arrihet vetëm duke izoluar një ide sado origjinale të jetë ajo; p. sh. le të themi se paskam një ide origjinale - dua të kompozoj një këngë për dhimtën e dashurisë. Nëse nuk kam aftësi për të shkruar këngë, as vesh për ta kompozuar, as kreativitet për ta kënduar, as shije e stil për ta veçuar si këngë etj dhe nëse nuk i kam kultivuar këto mjeshtëri, atëherë nuk do të bëj diçka me qenësi estetike që do të mund të quhej art ose *Kulturë K*. Por nëse do t'ia bëja qejfin vetes, do të mirrja një tastierë dhe do të krijoja një tekst atypëraty dhe do ta quaja "Bukuri moj bukuri". Do ta "interpretoja" me tastierën time dhe pastaj do ta vendosja në YouTube.com.[14] Edhe nëse kjo këngë imja do të rriste popullaritetin tim si "këngëtar" apo cinik, artist, humorist, etj., për arsye se ka një tekst apo një grafikë "atraktive" (video-reklamë) dhe kësisoji do t'i binte në sy një numri të madh njerëzish, prapëseprapë kjo këngë nuk do të rrezatonte bukuri apo art e as nuk do të hynte në *Kulturën K*. Kjo do të

13 Gjatë një kursi dyditor në film produksion me producentin dhe mësuesin e njohur holivudian Dov S-S Simmens në Londër (2003), mesazhi kryesor që na mësohej ishte se "nëse filmi nuk shet sheqer dhe ulëse" ai nuk ia vlen. Dov thoshte "Forget arty-farty!"(Harrojeni artin-ç'artin"). Pothuaj i gjithë prodhimi holivudian (me përjashtime sidomos të temave epike nga regjisorët e mirëfilltë) bazohet në këtë paradigmë.

14 Youtube.com. është webfaqe (një nga të ashtuquajturat medie sociale) ku kushdo mund të distribuojë mesazhin e tij si mesazh vizual, qoftë si art, qoftë si mesazh faktik. Kjo nuk do të thotë se Youtube.com është për t'u anashkaluar si mjet komunikues e didaktik, mirëpo fakti se një video shikohet prej 1 milion vizitorëve të kësaj faqeje nuk e bën atë art as *Kulturë K*.

mbetej vetëm një çjerrje imja sensuale në kakofoninë e çjerrjeve sensuale sot.

Kultura k; kultura masive që sot pothuajse është e tëra mediatike, që në diskursin e studimeve kulturore quhet kulturë e popullarizuar[15], karakterizohet si kulturë që gjenerohet nga shumë faktorë dhe që synim e ka "afrimin" dhe "përavullimin egalitarist" të masave me rëndomtësinë që quhet kulturë. Pra, tendenca e kulturës masive është që të përafrojë "kulturën" tek masat dhe t'i valorizojë e t'u japë rëndësi atyre si pjesë aktive. Por pasi që masat nuk janë, nga natyra, egalitariste dhe pasi *Kultura K* kërkon investim, kohë, mund, intelekt, dije e dhunti po ashtu, promovuesit e kulturës masive gjithmonë kanë synuar që së pari ta neutralizojnë fushën kulturore duke e "zbritur" *Kulturën K***.** Për ta arritur këtë, promovuesit dhe kritikët që favorizojnë kulturën masive po ashtu kanë ndërmarrë masa ndaj rregullimit të gramatikës së diskursit të kritikës dhe pikëpamjeve ndaj kulturës. Kjo është bërë për arsye të barazisë jo në mundësi qasjeje por në rezultate.

Çfarë paraqet kjo? Kjo do të thotë se nuk vlen më paradigma se secilit anëtar të shoqërisë duhet t'i mundësohet të ketë qasje në kultivim (edukim, marrje dhe dhënie të kulturës). Sipas "egalitaristëve" secili duhet të "kulturohet" përkundër çfarëdo fakti. Pra, në vend të *Kulturës K* duhet të kemi kulturë k*,* alfabetin e së cilës e dijnë të gjithë, pa marrë parasysh kapacitetin e tyre sepse është alfabet që mësohet paralelisht me perceptimin apo marrjen e kësaj kulture. Argumenti pra lidhet pranë kon-



---

15 Në gjuhën angleze "popular culture" mbërthen dy domethënie: e popullarizuar, që pranohet nga masat dhe "popullore", që u përket masave, popullit. Me ardhjen e mediave masive ky nocion është bërë sinonim me kulturën masive (në ang. "mass culture").

cepteve “afrim”, “barazi”,” standardizim”, “kënaqësi” etj.; p. sh. sipas këtij argumenti, vepra e Shakespear-it “Hamleti” është e njëjtë me këngët e grupit *Atomic Kittens* apo romani “Oh” i Anton Pashkut, apo *Baresha* e Pagarushës nuk ka vlerë më të madhe se “kënga” e një grupi të sotëm kosovar “kullerist” ku frekuentojnë fjalë derogative të skajshme shpeshherë në gjuhën angleze apo “klithma” trishtuese të ngjyrosura me përdredhje e shpërdredhje të zërit të cilat në diskursin e përditshëm njihen si “tallava” (kompozim muzikor - tekst e melodi, të krijuara atypëraty mirëpo gjithmonë brenda një zhanri ritmik).

Pop-kultura e kohës së sotme është futje nën ombrellë të zhanrit të globales së profilizuar nga masmedia dhe teknologjia. Edhe pse shpesh kjo kulturë del si shumësi zhanresh, tipesh e karakteristikash globale, ajo po ashtu suplementohet nga “mbetje” të kulturës lokale tradicionale. Por, të gjitha këto mbetje lokale kanë hyrë nën ombrellën e globales e cila po ashtu ka filluar nga nja pikë lokale. P. sh., muzika *rep* e cila ka filluar si muzikë e një subkulture getoiste të Amerikës urbane, tani nën ombrellën zhanrore globale të saj “këndohet” edhe në Kosovë, Gjermani, Japoni, Kinë etj. Ajo që nuk mund të mohohet është fakti se këto transformime nuk janë të rastit sepse atyre u prin një histori e tërë e akumulimit të gjatë të tendencës për “zbritje” të kulturës. Një hedhje sy në historinë e zhvillimit të ideve, koncepteve dhe teorive për kulturën na bën të hetojmë tendenca të tilla të shumta për ta standardizuar statusin e saj. Duke e politizuar statusin e kulturës dhe duke e cilësuar *Kulturën K* si kulturë që mbyllet dhe ngritet lart në kanonet e traditës, këto tendenca kanë dashur ta “zbresin” dhe ta “barazojnë” peshën e saj në mënyrë që secili të “kulturohet” dhe t’i japë kuptim mënyrës së jetës së tij. Siç e përmendëm më lart, sipas kësaj ideje, art dhe kulturë mund të jetë pothuajse “gjithçka” që ka disa “tipare të formës este-

tike" dhe bën njeriun të gjejë kuptim në to. Siç dihet, kjo filloi me rryma të ndryshme të cilat iu kundërvunë modernizmit si rrymë qe ruante *mallin* për objektin estetik të fisit. Të kujtojmë gjësendet efemere të Duchamp-it (urinalen e famshme) të cilat u ekspozuan në galeri fillimisht si një cinizëm ndaj artit mirëpo erdhën e u bënë paradigmë kryesore e artit postmodern.[16]

Edhe në kritikën kulturore u vunë bazat e "egalitarizmit" dhe "anti-traditës estetike". Nuk kishte më rëndësi domethënia si intencë e autorit por rëndësia e kuptimit të nxënë nga lexuesi. Këto ishin edhe argumentet e validuesve të kulturës. Mirëpo, fjala *domethënie* dhe *kuptim (*kuptim sipas rëndësisë relative) janë dy fjalë të ndryshme. Këto terme janë preokupim i E. D. Hirsch-it i cili na shpjegon se në mësimin kulturor këta dy terma janë ngatërruar.[17] Hirsch na udhëzon që të bëjmë dallimin në mes të asaj që është "domethënia" e tekstit (çka do të thotë autori në tekst) që nuk ndryshon dhe relacionit në mes të "rëndësisë së kuptimit"që mund të kapet nga një lexues.[18] Kësisoji, kultura nuk është një gjësend/gjithçka që krijohet dhe që konsumohet për arsye se paska simbolikë reprezentative për individin që e konsumon dhe për këtë arsye ky gjësend (p. sh.



16 Mjafton të shihet bërllogu nëpër galeritë e Londrës, New York-ut, etj ku gjësendet dhe efemeriteti i rëndomtësisë kurorëzohen si art. Kjo tani mbizotëron edhe në galeritë tona sepse sipas disa artistëve tanë ne duhet të shëmbëllejmë dhe të jemi në hap me kohën. Pra, duhet të jemi *kull'* (sipas termin anglez "cool" – freskët por me kuptimin: e re, hip-hop, e modës, e atypëratyshme etj.)

17 Vepra e Hirsch-it *Cultural Literacy* është një ndër veprat me të njohura të tij së bashku me *Validity in interpretation* (1967). Hirsch-i njihet si mbrojtës i autorit dhe intencionalitetit të tij të brumosur në veprën e tij.

18 Kjo është vetëm një sqarim i Hirsch-it karshi marramendjes së krijuar nga këto koncepte të keqkuptura pas viteve '60 e këndej. Mirëpo, fjala 'kuptim' kur përdoret si *verstehen* (si përdoret në hermeneutikë) nënkupton jo atë që e shtjellon Hirsch-i por esencën e intepretimit objektiv.

telefoni mobil "iphone") e bën individin të shprehë, të formojë apo të afirmojë identitetin e tij social.

*Kultura K* ka prezencë dhe qenësi estetike e cila na grish në prezencën e saj dhe kështu, duke pranuar atë ftesë dhe duke marrë pjesë në të njeriu e përjeton bukurinë, fisnikërimin e prehjen. E kjo kulturë është *telos*/cak/vlerë/botë në vete. Kjo kulturë e lartë refuzon imponimin nga jashtë, refuzon instrumentalizimin nga çfarëdo lloj racionaliteti pragmatik apo iracionaliteti hedonist. Ibrahim Rugova do të thoshte se artin e mban gjallë refuzimi i tij estetik.[19]

Shumë teoricienë dhe studiues të kulturës qysh nga fillimi i shekullit XX deri në ditët e sotme, kanë reflektuar mbi kulturën duke patur parasysh zhvillimin politik, ekonomik e teknologjik të shoqërisë moderne. Pra, siç do të shohim më vonë, këto zhvillime kanë qenë katalizatorë për transformimet kulturore në Evropë dhe anembanë rruzullit. Në anën tjetër, liberalizmi klasik, iluminizmi, kolonializmi, nacionalizmi, marksizmi, komunizmi, strukturalizmi, postmodernizmi e izma të tjerë kanë qenë rryma të cilat kanë afektuar konceptet dhe teoritë kulturore.

Pa dyshim se, me zbulimin dhe përdorimin e metodave të reja teknologjike të komunikimit dhe me zhvillimin industrial-urban, fillon të ndërrojë edhe shkrimi dhe leximi i kulturës. Kultura fillon të konceptualizohet si industri e bazuar në metoda të njëjta me metodat e produkteve tjera. Pra, fillon të krijohet për masat e gjera dhe si e tillë bëhet kulturë e tregut dhe për tregun. Në diskursin teorik për kulturën shpesh kjo industri kulturore njihet edhe si kulturë masive. Mediet e reja teknologjike: kinemaja, radio, televizioni, lojërat kompjuterike e shumë të tjera bëhen format kryesore të prodhimit kulturor.

19 Shih: Rugova, I.(2005) *Refuzimi estetik*, Prishtinë: Faik Konica

Siç paralajmëruam tashmë, në vijim do të japim një përmbledhje të shkurtër të premisave të teorive kulturore dhe të qasjeve të studimit të kulturës. Mirëpo, gjatë shtjellimit të kësaj teme ajo që tërheq vëmendje është disiplina e antropologjisë.

Vetë fakti se antropologjia ka inicuar studimin e kulturës si tërësi kozmologjike të një grupi, bashkësie apo popullate duke përfshirë pothuaj gjithë dinamikën e përvojës njerëzore, në diakroni dhe sinkroni, na shkakton probleme të definimit të kulturës. Si mund të definohet kultura nëse ajo përfshin "bëmat, doket, simbolet, kështjellat, përrallat etj.", pos si një kozmologji e tërë përvojës njerëzore? Ky pra nuk është definimi i cili e rrumbullakëson "estetikën e fisit" por është definim për ta zgjeruar konceptin e "relievit apo *landskepit* kulturor" dhe për ta bërë atë më gjithëpërfshirës. Pasi që fillet e antropologjisë ishin misionare, pra të njihej bota e "egër", qoftë për arsye të mirëfillta gnoseologjike, qoftë si njohje për pushtim, njohja e "esencave dhe rrethanave" praktike të botës njerëzore ishte premisë e antropologjisë.

Prandaj, kur duam të hartojmë skicën e zhvillimit të estetikës universale të njeriut, atë të kulturës së lartë dhe të botës së gjerë, që tenton të fisnikërojë njeriun *kantian* duhet të nisemi nga "estetika e fisit", apo ajo që fisnikëron njeriun *herderian*, atë të dokeve e riteve të botës lokale. Këtë do ta dëshmonte më së miri metafora pashkiane se shtëpia nis në *Dheun i Babës* e jo në *Bykun e Kumbarës*.

Mirëpo, në këtë libër nuk do të ndalemi tek argumentimet e veçanta disiplinare rreth artit apo kulturës por do të përqëndrohemi në kahet që kanë marrë studimet e kulturës dhe në traditën që kanë krijuar këto studime të bazuara mbi premisat e përmendura.

Duhet të theksojmë se në zhvillimin e kulturës, në përgjithësi,

vend të rëndësishëm zë edhe mediumi (apo në shumës mediet) si teknologji e kulturës.

Me zhvillimin e teknologjisë së informimit dhe komunikimit dhe me flamurin e liberalizmit në vendet perëndimore, mediet kanë marrë rol kyç në *ciklin objektifikues* të kulturës, që nënkupton procesin prodhues, sendërtues, konsumues e shkëmbyes nëpër të cilin formohet kultura.[20] Prandaj, mediet, si katalizatorë të krijimit dhe të bartjes së kulturës (e kam fjalën për mediet qysh nga shtypi i librit e deri tek realiteti virtual i teknologjisë dixhitale) janë faktorë të zhvillimit të kulturës në përgjithësi. Mirëpo, teknologjia si një dorë e zgjatur e njeriut, si një vegël e poetit (atij që bën gjërat) mbetet gjithmonë vetëm *mjet* i poetit që imagjinon seriozisht sepse objekti i tij nuk është mjeti por e bukura në të gjitha format e saj.

Mediet trajtohen edhe si mjete të artistit/poetit por edhe si bartës (ashtu siç shihen sot me shpërthimin cunamik të *dixhitalisë)*[21] të kulturës te masat e gjera. Edhe pse është mëse e nevojshme të shtjellohet sa më thukët dhe në mënyrë sa më empirike teknologjia si mjet në sendërtimin e imagjinimit të krijuesit, ne nuk kemi paraparë që ta përthekojmë atë plotësisht në këtë libër. Megjithatë, disa reflektime do të jepen në fund.

Tendenca jonë këtu është modeste. Themi modeste për arsye se të reflektosh mbi atë se si definohet kultura është tentativë e vështirë dhe ndoshta e papërthekueshme brenda një hapësire si kjo e këtij libri. Metodologjia jonë në këtë persiatje nuk është empirike dhe nuk tenton që të kalojë suazat e saj të analizës interpretative. Pra, edhe pse pozita jonë më e afërt akademike

20 Për këtë do të flasim më shumë në kapitullin "Kah antropologjia".

21 *Dixhitalia* nënkupton format teknologjike dixhitale sot të cilat janë të ndërlidhura në mes veti: TV, Radio, Web, etj.

është ajo e studimeve antropologjike, kjo analizë nuk është studim etnografik-antropologjik. Kur duam t'i hedhim sy kulturës së lartë që nuk jep asnjë shpjegim për funksionalitetin praktik të saj, pos faktit që ekziston sepse është objekt i së bukurës, pa dyshim se duhet marrë udhën e interpretimit dhe "validimit" estetik sepse siç na thotë Sidney *"poeti nuk afirmon asgjë, prandaj ai kurrë nuk gënjen".*[22]



22 Cituar në Grant, R., (2003) *Imagining the Real: Essays on Politics, Ideology and Literature*, UK: Palgrave, fq. 123. Phillip Sidney kishte shkruar "*Apologji për poezinë*" në kohën elizabetiane të gjysmës së dytë të shekullit XVI në Angli. Kjo ishte një ndër veprat më valide në teorinë letrare të zhvilluar në Britani në kohën e Renesancës.